## Statusi politik i Luginës së Preshevës

Lugina e Preshevës, territor etnik Shqipëtar, që në lashtësi, e deri sot. Fatin e saj, sot, mund ta kenë vetëm disa vende të Afrikës, Azisë, ku demokracia, lirtë dhe të drejtat njerëzore janë ende në shkallën më të ultë.

Edhe përkundër Referendumit të 1992, si dhe Luftës së UÇPMB-së( pa harruar luftrat dhe përpjekjet shekullore brez pas brezi për Liri), edhe përkundër garancisë ndërkombtare që çështja e statusit politik të Luginës së Preshevës do të zgjidhet me dialog, ku faktori ndërkombtar do jenë palë, deri më sot asgjë nuk ka ndodhë!

Kjo edhe pritej, Populli ynë thotë :"shkau besë nuk ka!", ndërsa më vonë, gjatë shkollimit në juridik dhe atë ushtarak, kuptova plotësisht, që është praktikë e njohur ndërkombtare, që palët mashtrohet-tradhëtohen, që vetëm për të ndërprerë Luftrat Çlirimtare ( pra pala që lufton për Liri), jepen premtime të rrejshme- gëzohen mashtruesit kur arrijnë dorëzimin e Armës së Lirisë!

Pas Marrëveshjes së Paqës të Konçulit, të maj 2001, u zhvilluan prapë të njejtat praktika, si vrasje, vrasje fëmijësh, vrasje të ish-komandantëve të UÇPMB-së dhe luftëtarëve të saj, djegëje shtëpish, dhunime femrash, bastisje dhe arrestime, raste të montuara politike, akuzime dhe burgosje politike, shkelje brutale të drejtash të njeriut, ndalim përdorimi simbolesh kombëtare, ndalim përdorimi të gjuhës amtare, ndalim shkollimi, ndalim librash, imponim shkollimi fetar islamik siç i konvenon Serbisë, dëbim dhe spastrim etnik( me mjete më perfide), etj etj.

Është utopike, hipokrizi, demagogji, që kushdo që do thoshte që një territor i pushtuar me luftë, të Çlirohet me Paqe! Paqja në çdo vend të botës, është bë nga forca e zjarrit të Armës dhe nga arma sigurohet! Le të thuhet një rast, që do mund ta kundërshtonte këtë- S'KA!

Gjithmonë jam për Paqe, por KURRË jo Paqe që skllavëron Atdheun dhe Kombin tonë!

Deri më sot, janë bë më shumë se 15 vite, asnjë lloj dialogu nuk është propozu të niset e lëre më të ketë ngja më shumë në lidhje me zgjidhjen e statusit politik të Luginës.

Madje për më keq, Serbinë e kemi çliruar nga kjo brengë, ajo mund të bëj presion kundër Kosovës, që nga bisedimet politike-teknike të shkëpus sado pak diç! Siç dihet në negociata-dialog, nuk ka palë humbëse dhe as palë fituese, që të dy palët fitojnë diç dhe humbin diç, andaj mençuria në këto raste është të dialogosh-negociosh vetëm për tema që ekskluzivisht i përkasin palës tjetër( për fat të keq dialogu Kosovë-Serbi, në shumicën e temave ka qenë që kanë të bëjnë me Kosovën, e prej të cilave ka arritur ca lëshime të shkëpus Serbia!).

Ne, Shqipëtarët e Luginës së Preshevës, nuk luajtëm rrolin e duhur- derisa terrorist, kriminelë, mafioz të Serbisë, në Veri të Kosovës, deri më sot vazhduan aktivitetin e tyre, ndërsa si rezultat edhe dialogohet edhe në Bruksel për ta!

Këta kriminelë, terrorist, mafioz, mbështeten nga Serbia!

Ndërsa ne, kemi mundur edhe pa mbështetjen e Shteteve tona ( e veçmas shtetit Amë), që të luftojmë për Liri!

Sot, as në Bruksel, as gjetiu, nuk bisedohet për Statusin Politik të Luginës së Preshevës, sepse ne heshtëm- kështu nuk zgjidhet fare kjo çështje!

*Çfarë duhet të bëjmë?!*

Është e thjeshtë, nëse do kishim mjaftë Atdhedashuri, guxim dhe Atdheun mbi të gjitha interesat parciale! Ta kërkojmë Lirinë, me çdo kusht, me çdo çmim, me çdo mënyrë( me dialog e luftë), pa asnjë vonim, pa asnjë lëshim-koncesion.

Më:02 dhjetor 2016



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.